# Profesorët universitarë: Mësimi përmendësh i Kuranit ndihmon në arritjen e diturisë

Profesorë universitarë dhe hulumtues të specializuar janë të pajtimit se mësimi përmendësh i Kuranit Fisnik ka një efekt të mirë në zhvillimin e shkathtësive themelore te nxënësi, shtimin e njohurive dhe superioritetin e tij në studime.

Dr. Abdullah Subejh, profesor i psikologjisë në universitetin islamik Muhamed b. Suud  në Rijad, bëri apel te studentët që t'iu bashkëngjiten kurseve  (hallkave) të memorizimit të Kuranit të përhapura në të gjitha rajonet e Arabisë Saudite, duke sqaruar se mësimi i tij përmendësh ndihmon në përqendrimin, e që është një element i shumëkërkuar gjatë arritjes së dijes.

Dhe shtoi se: çdo shkencë qoftë mjekësia, matematika, shkencat fetare apo shkencat natyrore (Fizika, Kimia) e të tjera, kërkojnë një përqendrim shumë të lartë. E përderisa ai që mëson përmendësh Kuranin ushtrohet ta përqendrojë vëmendjen e tij që nga vegjëlia, ai është më i shkathtë dhe niveli i përqendrimit të tij është më i gjatë se sa niveli i përqendrimit të tjerëve.

Ai vuri në dukje se qelizat e trurit janë të njëjta sikurse çdo organ në trupin e njeriut i cili aktivizohet me anë të përdorimit dhe dobësohet nëse anashkalohet dhe shpjegoi se ai që mëson Kuran përmendësh vazhdimisht nuk ka dyshim që qelizat e trurit dhe trupit të tij aktivizohen dhe janë më të forta se sa te nxënësi i cili nuk i ka aktivizuar ato përmes memorizimit të Kuranit.

Dr. Subejh, sipas gazetës elektronike '*www.**sabq**.org*', ka sqaruar se ata që e mësojnë Kuranin përmendësh përmes përkujdesjes që të mësojnë një 'vird' - pjesë të caktuar nga Kurani, përfitojnë një

shkallë serioziteti në jetën e tyre, si dhe mësojnë se si ta organizojnë jetën e tyre, duke shtuar se ata kanë gjithashtu aftësinë për të planifikuar jetën e tyre dhe përcaktimin e qëllimeve të saj, e këto janë dy parakushte për arritjen e suksesit në jetë.

- **I ndihmon studentit në nxënien e diturisë:**

Nga ana e tij Dr. Adnan Ashur, konsulent i psikiatrisë në Xhide thotë se: Kurani i ndihmon nxënësit në arritjen e diturisë dhe sqaron se kujtesa është aftësi trupore dhe zhvillohet aq sa e zhvillojmë atë si dhe zgjerohet sa më shumë të shtohet dija e deponuar në të.

Dhe ka shtuar: *"Nëse njeriu i trajton me kujdes forcat e tij mendore e mirëpërdorë kujtesën dhe investon në të, gjatë rinisë dhe moshës mesatare të tij, atëherë forcat e tij mendore dhe ideore dyfishohen."*

Ashur pohon se memorizimi i Kuranit dhe vazhdimësia e përsëritjes dhe leximit ndihmojnë në menaxhimin e kohës dhe shfrytëzimin e mirë të saj, sikurse që memorizimi i shumtë i Kuranit dhe leximi i tij është ndër shkaqet e rrjedhshmërisë së gjuhës dhe elokuencës.

Ai shpjegoi se Kurani Fisnik ka ndikim të madh në arritjen e sigurisë psikologjike dhe qetësisë së zemrës dhe rehatisë. Ai përbën një energji gjigante shpirtërore e cila ka ndikim të rëndësishëm në shpirtin e njeriut. Kjo energji e tund ndërgjegjen e tij, i mpreh shqisat dhe ndjenjat e tij, e gdhend shpirtin e tij, e zgjon perceptimin dhe të menduarit e tij, dhe e kthjell vëmendjen e tij dhe pasi njeriu t'i nënshtrohet ndikimit të Kuranit bëhet një person i ri, sikurse të jetë krijuar nga fillimi.

- ***Nxënësit e kurseve të memorizimit janë të dalluar:***

Nga ana e tij, Prof. Bekr b. Ibrahim Bosfor, drejtor i drejtorisë së arsimit për rajonin e Mekes Mukerreme, vlerësoi kurset e memorizimit të Kuranit Fisnik duke shpjeguar se nxënësit e kurseve të memorizimit janë të dalluar në mësim dhe pohoi se kjo është një realitet i pakontestueshëm, që të gjithë e dinë, dhe tha: *"Kurani Fisnik është derë përmes së cilës Allahu i hap mendjet dhe ndihmon në arritjen e superioritetit me lejen e Allahut."*

Dhe vazhdoi: Nxënësit që mësojnë përmendësh Kuranin Fisnik shumica e tyre janë të dalluar në studime dhe atë jo vetëm në lëndët teorike por, edhe në lëndët natyrore si: Matematika, Fizika, Kimia dhe Biologjia.

Nga ana tjetër, Abdul Aziz Hanefi, kryetar i shoqatës bamirëse për mësimin përmendësh të Kuranit në Xhide, vuri në dukje se nxënësit më të shquar dhe më të dalluar janë nxënësit e kurseve të memorizimit të cilat janë të përhapura anekënd Mbretërisë (Arabisë Saudite).

Duke shtuar se Ministria e Arsimit dhe Edukimit ka përgatitur një studim, ku është bërë e qartë se më shume se 90 % të nxënësve dhe nxënëseve të shquar në shkollat e mesme publike janë nxënësit që marrin pjesë në kurset e memorizimit të Kuranit Fisnik.